# Rukjet

# الرقى

< Shqip – Albanian – ألباني >




Abdullah Ahmed El-Huvejl

عبد الله بن أحمد الحويل

ℵ☙

Përktheu: Jusuf Kastrati

ترجمة: يوسف كاستراتي

## RUKJET



**Përkufizimi:**

Fjala arabe *rukje* (رقية) gjuhësisht domethënë *mbrojtje*.

Kurse në terminologjinë fetare, *rukje* quajmë *ajetet, dhikrin dhe duatë që i këndohen një të sëmuri*.

**Llojet e rukjes:**

1. Rukje e ligjësuar (رقية مشروعة).
2. Rukje e ndaluar (رقية ممنوعة).

**Rukjeja e ligjësuar:**

Rukje e ligjësuar, sipas dijetarëve islamë, është ajo që i plotëson tri kushte:

1. Të jetë në gjuhën e qartë arabe, pra t'i dihet kuptimi.
2. Të bëhet me fjalët e Allahut ose me emrat dhe cilësitë e Tij.
3. Të mos mbështetet vetëm në rukje, por të jetë i bindur se ajo nuk ndikon vetvetiu.

**Rukjeja e ndaluar:**

Rukje e ndaluar është ajo që nuk e plotëson ndonjërin nga kushtet e sipërpërmendura të rukjes së ligjësuar.

Argument nga suneti për rukjen e ndaluar është hadithi i Pejgamberit ﷺ, në të cilin thuhet: *"Vërtet, rukjet* (që nuk janë në përputhje me sheriatin)*, temimet*[1] *dhe tiveleja*[2] *janë shirk."*[3]

Këtë e dëshmon edhe hadithi i Pejgamberit ﷺ, në të cilin thuhet: "M'i paraqitni *rukjet* tuaja, nuk ka të keqe në to nëse nuk përmbajnë shirk."[4]

[1] *Temime* quajmë çdo gjë që vihet a varet për t'u ruajtur nga të këqijat. Përkthyesi.
[2] *Tiveleja* është lloj magjie që e bënin arabët duke besuar se ajo e shton dashurinë e burrit ndaj gruas dhe anasjelltas. Përkthyesi.
[3] Ahmedi dhe Ebu Davudi.
[4] Muslimi.

